Muhamed ibn Salih El-UTHEJMIN
(Allahu e mëshiroftë!)

# AKIDEJA E EHLU SUNETIT DHE XHEMATIT

Përktheu nga gjuha arabe:
Petrit Perçuku

**Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!**

Çdo lavd dhe falënderim i përket Allahut. Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për Dërguarin e Tij, për familjen dhe mbarë shokët e tij!

Unë e shqyrtova dhe e dëgjova në tërësi këtë punim të vyer e përmbledhës lidhur me akiden, të cilin e përpiloi vëllai ynë, dijetari i madh, shejhu i nderuar, Muhamed ibn Salih El-Uthejmin. Dola në përfundim se punimi përmban sqarime lidhur me akiden e Ehlu Sunetit dhe Xhematit në sferën e teuhidit të Allahut, të emrave dhe cilësive të Tij, si dhe në sferat që ndërlidhen me besimin në engjëjt, Librat e zbritur, të dërguarit, Ditën e Fundit dhe kaderin, të mirin e të keqin. Ai bëri një punë të mrekullueshme e të dobishme në përpilimin e këtij punimi, dhe në të përmendi atë për të cilën ka nevojë nxënësi i dijes dhe secili musliman në lidhje me besimin e tij në Allahun, engjëjt e Tij, Librat

e Tij, të dërguarit e Tij, Ditën e Fundit dhe kaderin, të mirin dhe të keqin. Autori, këtyre temave ua bashkëngjiti edhe disa dobi të shumta, të cilat kanë të bëjnë me akiden, dhe të cilat ndodh që nuk i gjejmë në shumë libra që janë shkruar lidhur me besimin. Andaj, Allahu e shpërbleftë me të mira dhe ia shtoftë dijen e udhëzimin! E lusim Allahun që këtë punim të tij, si dhe punimet tjera, t'i bëjë të dobishëm për muslimanët! E lusim Allahun që ne, atë, dhe të gjithë vëllezërit e tjerë të na bëjë të udhëzuar dhe udhëzues për të tjerët, që thërrasin drejt Allahut me dije të plotë e me largpamësi! Vërtet, Ai i dëgjon lutjet dhe është afër!

Këta rreshta i diktoi robi i varfër i Allahut, AbdulAziz ibn Abdullah ibn Baz (Allahu e faltë).

Salatet dhe selamet e Allahut qofshin për të Dërguarin tonë Muhamedin, për familjen dhe mbarë shokët e tij!

*Kryetar i Përgjithshëm (në të kaluarën) i Departamenteve të Kërkimeve Akademike, Dhënies së fetfave, Thirrjes Islame dhe Udhëzimit.*

***

**Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!**

Çdo lavd i përket Allahut, Zotit të botëve. Përfundimi i lumtur u takon të devotshmëve, ndërsa armiqësia është vetëm për keqbërësit. Dëshmoj se s'ka të adhuruar të vërtetë përveç Allahut, i Cili është Një dhe i pashoq, Sunduesi i Vërtetë dhe i Qartë. Gjithashtu dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij; i dërguar i fundit dhe prijës i të devotshmëve. Salavatet e Allahut qofshin mbi të, mbi familjen e tij, mbi shokët e tij, dhe mbi këdo që i pason ata pason ata në të mira, deri në Ditën e Kiametit.

Allahu e dërgoi të Dërguarin e Tij, Muhamedin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem me udhëzimin dhe fenë e së vërtetës, si mëshirë për botët, shembull për ata që veprojnë dhe argument të ngritur mbi gjithë njerëzimin.

Nëpërmjet tij dhe Librit e Urtësisë që ia zbriti, Allahu sqaroi çdo besim të saktë, vepër të drejtë, moral të virtytshëm e sjellje të lartë që është në dobi të njerëzve dhe që ua rregullon gjendjet e tyre në fe dhe në jetën e kësaj bote. Kështu, ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e la ummetin e vet në një shteg të bardh, nata e dita e të cilës janë të njëjta, dhe askush nuk devijon prej tij, përveç atij që është njëmend i shkatërruar.

Atë shteg e ndoqën pjesëtarët e ummetit të tij, të cilët iu përgjigjën Allahun dhe të Dërguarit të Tij. Ata ishin njerëzit më të mirë: sahabët, tabi'inët dhe brezat pas tyre që i pasuan ata në të mira. Ata e zbatuan fenë me të cilën ai erdhi dhe u kapën fort pas sunetit të tij në çështjet e akides, adhurimit, moralit dhe sjelljes. Më këtë, ata u bënë pikërisht pala e ndihmuar (nga Allahu), të cilët vazhdimisht do të jenë triumfues në të vërtetën; atyre nuk u bëjnë ata që i tradhtojnë dhe as ata që i kundërshtojnë, derisa të vijë urdhri i Allahut (Kiameti).

Ne –falënderimi qoftë për Allahun – ndjekim gjurmët e tyre dhe udhëzohemi me jetëshkrimin e tyre, për saktësinë e të cilit dëshmon Kurani dhe Suneti. Këtë e themi për t'i treguar begatitë e Allahut ndaj nesh (jo për mburrje) dhe për të sqaruar se si duhet të jetë secili besimtar.

E lusim Allahun e Lartësuar që - neve dhe vëllezërve tanë muslimanë - të na forcojë me fjalën e qëndrueshme (la ilahe il-lAllah) në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe të na dhurojë mëshirë, sepse me të vërtetë, Ai është Dhuruesi i Madh!

Për shkak të rëndësisë së madhe të kësaj teme dhe pikëpamjeve të ndryshme lidhur me të, pata dëshirë të shkruaja në mënyrë përmbledhëse besimin (akiden) tonë, akiden e Ehlu Sunetit dhe të Xhematit. Pra, besimin në Allahun, në engjëjt e Tij, në Librat e Tij, në të dërguarit e Tij, në Ditën e Fundit dhe në kaderin, të mirin dhe të keqin. E lus Allahun e Lartësuar që ky punim i imi të jetë vetëm për hir të Tij, që Ai të jetë i kënaqur me të dhe ta bëjë të dobishëm për robërit.

***

## Besimi ynë

Prej akides (besimit) tonë është besimi në Allahun, engjëjt e Tij, Librat e Tij, të dërguarit e Tij, ditën e Fundit dhe në kaderin (caktimin e Tij), qoftë i mirë apo i keq.

Ne besojmë në rububijjen (zotërimin) e Allahut të Lartësuar, do të thotë: besojmë se Ai është Zoti, Krijuesi, Sunduesi (Poseduesi) dhe Drejtuesi i të gjitha gjërave e çështjeve.

Po ashtu besojmë në uluhijjen e Allahut të Lartësuar, do të thotë: besojmë se vetëm Ai është i Adhuruari i Vërtetë, ndërsa çdo gjë që adhurohet përveç Tij është e kotë (e pavërtetë).

Gjithashtu besojmë në emrat dhe cilësitë e Allahut, do të thotë: besojmë se Ai ka emrat më të bukur dhe cilësitë më të përsosura e më të larta.

Ne besojmë në uahdanijjen (njëjësinë) e Allahut në të gjitha ato që u përmenden (më lartë), domethënë: besojmë se Ai nuk ka asnjë shok në rububijje (zotërim),

as në uluhijje (adhurim) dhe as në El-Esma' ue Es-Sifat (emrat dhe cilësitë e Tij). Në Kuran lexojmë ajetin: **"Ai është Zoti i qiejve, i Tokës dhe i gjithçkaje që është midis tyre, prandaj, vetëm Atë adhuroje dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin ndaj Atij. A njeh ti ndokënd që ka Emrin e Tij (që është sikur Ai në Qenien, Emrat, Cilësitë dhe veprat e Tij)?!" (Merjem, 65)**

Besojmë se Ai është: **"Allahu, nuk ka të adhuruar tjetër të vërtetë përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursi-u i Tij shtrihet mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!" (El-Bekara, 255)"**

Besojmë se: **"Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim), Njohësi i së dukshmes dhe i së padukshmes, Ai është i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti! Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqëdhënësi, Dhënësi i sigurisë, Mbikëqyrësi mbi gjithçka, i Plotfuqishmi, Nënshtruesi, Madhështori. Qoftë i lartësuar Allahu mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)! Ai është Allahu, Krijuesi, Zanafillësi, Ai që çdo gjëje i jep trajtë. Atij i përkasin emrat më të bukur; Atë e përlëvdon gjithçka që ndodhet në qiej dhe në Tokë, Ai është i Plotfuqishmi dhe i Urti." (El-Hashr, 22-24)**

Besojmë se Allahut i përket sundimi i qiejve dhe i tokës. Në Kuran lexojmë: **"I Allahut është pushteti mbi qiejt dhe Tokën. Ai krijon çfarë të dojë. Ai i dhuron vajza kujt të dojë e djem kujt të dojë. Disave u dhuron të dyja gjinitë: djem e vajza; e, kë të dojë e lë pa fëmijë. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm dhe i Fuqishëm."(Eshu-Shura', 49-50)**

Besojmë se: **"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij (Allahut). Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha. Tek Ai janë çelësat e qiejve dhe të Tokës. Ai ia zgjeron mjetet e jetesës kujt të dojë, por edhe ia pakëson kujt të dojë. Vërtet, Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë." (Esh-Shura, 11-12)**

Dhe besojmë se: **"S'ka asnjë gjallesë në Tokë që të mos i ketë mjetet e jetesës prej Tij. Ai di vendbanimin e saj dhe vendin e vdekjes. Të gjitha këto janë (të shënuara) në Librin e qartë." (Hud, 6)**

Besojmë se: **"Ai (Allahu) i ka çelësat e së padukshmes dhe vetëm Ai i di ato. Ai e di ç'ka në tokë dhe në det; asnjë gjeth nuk bie, pa e ditur Ai dhe nuk ekziston asnjë kokërr në errësirën e tokës, as e njomë, as e thatë, që të mos jetë shënuar në Librin e qartë (Leuhi Mahfudh)." (El-En'am, 59)**

Besojmë se: **"Pa dyshim, vetëm Allahu e di Orën e caktuar (të Kiametit). Ai e zbret shiun dhe e di ç'ka në mitra. Asnjë njeri nuk di ç'do të fitojë nesër dhe askush nuk di se në ç'vend do të vdesë. Me të**

**vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje." (Lukman, 34)**

***

Besojmë se Allahu flet me çfarë të dojë, kur të dojë dhe si të dojë. Në Kuran lexojmë:

**"Allahu i foli Musait me fjalë." (En-Nisa', 164)**

**"Kur** Musai **erdhi në kohën e caktuar dhe Zoti i foli atij..." (El-A'raf, 143)**

**"Ne e thirrëm atë nga ana e djathtë e malit Tur, duke e afruar në një bisedë të fshehtë." (Merjem, 52)**

Besojmë se: **"Sikur deti të ishte bojë për të shkruar fjalët e Zotit tim, sigurisht që ai do të shterej, para se të soseshin fjalët e Zotit tim, edhe sikur** Ne **të sillnim si ndihmë edhe një det tjetër si ai." (El-Kehf, 109)**

**"Sikur të gjithë drurët, që gjenden në Tokë, të ishin pena e deti bojë shkrimi e t'i shtohen atij edhe shtatë dete të tjera, nuk do të shtereshin fjalët e Allahut. Pa dyshim, Allahu është i Plotfuqishmi dhe i Urti." (Lukman, 27)**

Besojmë se fjalët e Allahut janë fjalët më të përsosura për nga vërtetësia në lajme, drejtësia në gjykime dhe bukuria në të folur.

Allahu thotë (kuptimi i ajeteve): **"Të përkryera janë fjalët e Zotit tënd në vërtetësi dhe drejtësi." (El-En'am, 115)**

**"E kush është në fjalë më i vërtetë se Allahu?" (En-Nisa', 87)**

***

Besojmë se Kurani fisnik është fjala e Allahut të Lartësuar. Ai e foli vërtetë atë dhe e hodhi tek Xhibrili, pastaj Xhibrili e zbriti në zemrën e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

**"Thuaj: “Atë (Kuranin) e ka zbritur Shpirti i Shenjtërisë (Xhibrili) nga Zoti yt me të vërtetën..." (En-Nahl, 102)**

**"Nuk ka dyshim se ky (Kuran) është zbritur nga Zoti i botëve. Atë e zbriti Shpirti i besueshëm (Xhebraili) në zemrën tënde (o Muhamed) që të jesh nga ata që paralajmërojnë. E zbriti në gjuhën e qartë arabe. (Esh-Shu'ara', 192-195).**

***

Besojmë se Allahu i Madhërishëm me Qenien dhe Cilësitë e Veta është lart, sipër çdo krijese të Tij, siç lexojmë në Kuran:

**"Ai (Allahu) është i Larti, Madhështori." (El-Bekara, 255, Esh-Shura, 4)**

**"Ai (Allahu) është Sunduesi, mbi robërit e Vet; Ai është i Urti, Njohësi i gjithçkaje në hollësi." (El-En'am, 18)**

Besojmë se Allahu: **"...krijoi qiejt dhe tokën për gjashtë ditë, pastaj u ngrit mbi Fron (Arsh). Ai (Allahu) drejton çdo gjë." (Junus, 3)**

Istiua-ja e Allahut mbi Arsh është ngritja e Tij mbi të me Qenien e Vet, me një ngritje të veçantë, ashtu siç i përket madhështisë dhe madhërisë së Tij; askush përveç Tij nuk e di mënyrën e saj.

***

Besojmë se Allahu i Lartësuar është me krijesat e Veta, edhe pse është mbi Arshin (Fronin) e Tij; Ai e di gjendjen e tyre, dëgjon fjalët e tyre, sheh veprimet e tyre, rregullon gjendjet e tyre; i jep risk të varfrit, përmirëson gjendjen e njeriut të këputur, ia jep pushtetin kujt të dojë dhe i heq atë kujt të dojë; lartëson kë të dojë dhe poshtëron kë të dojë. Çdo e mirë është në Dorën e Tij dhe Ai është i Plotfuqishëm për çdo gjë. Pasi që Allahu është me këto veti, atëherë Ai është me të vërtetë me krijesat e Tij, edhe pse është me të vërtetë sipër tyre, mbi Arsh (Fron).

Në Kuran lexojmë: **"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij (Allahut). Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha." (Esh-Shura, 11)**

Mirëpo, nuk themi ashtu siç thonë el-hululijje (panteistët) në radhët e xhehmive dhe të tjerët përveç tyre se, Allahu është me krijesat e Tij në tokë. Ne besojmë se kush e thotë këtë është jobesimtar apo i devijuar, ngaqë e ka përshkruar Allahun me mangësi (të meta), gjë që nuk i përket madhështisë së Tij.

***

Besojmë në atë që tregoi i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) se çdo natë Allahu zbret në qiellin e kësaj bote, atëherë kur mbetet një e treta e fundit e natës, dhe thotë: "Kush më lutet, që t'i përgjigjem? Kush kërkon diçka prej Meje, që t'ia jap? Kush kërkon falje prej Meje, që ta falë?"

***

Besojmë se Allahu i Patëmetë e i Lartësuar do të vijë në Ditën e Ringjalljes për të gjykuar mes robërve. Siç lexojmë në Kuran: **"Por ani! Kur Toka të dridhet e pjesët e saj të bëjnë copë e thërrime njëra-tjetrën. Kur të vijë Zoti yt (për të ndarë gjykimin) me engjëjt të rreshtuar radhë pas radhe. Dhe, kur të sillet Xhehenemi, atë Ditë njeriu do të kujtohet - por ç'i duhet se u kujtua!" (El-Fexhr, 21-23)**

***

Besojmë se Allahu është: **"Veprues i gjithçkaje që dëshiron." (El-Buruxh, 16)**

Besojmë se dëshira e Allahut është dy llojesh:

1- Keunijjeh (kozmologjike), nëpërmjet së cilës ndodh ajo që e dëshiron Allahu, mirëpo, nuk është e domosdoshme që Ai ta dojë atë. Kjo vjen edhe në kuptimin e el-meshi'eh. Siç lexojmë në Kuran:

**"Sikur të donte Allahu, ata nuk do të vriteshin me njëri-tjetrin, por Allahu bën si të dojë Vetë." (El-Bekara, 253)**

**“Këshilla ime nuk do t’ju bëjë dobi edhe sikur të doja t’ju këshilloja, nëse vullneti i Allahut është që Ai t’ju devijoj e shkatërrojë." (Hud, 34)**

2 - Sher'ijjeh (fetare/ligjvënëse): nuk është e domosdoshme që nëpërmjet saj të ndodh ajo që e dëshiron Allahu, mirëpo Ai patjetër e do atë. Siç lexojmë në Kuran:

**"Allahu dëshiron që t'jua pranojë pendimet tuaja." (En-Nisa', 26)**

Besojmë se edhe dëshira keunijjeh edhe ajo sheri'ijjeh i shkojnë pas urtësisë së Allahut. Pra, çdo gjë që Allahu gjykon/cakton me dëshirën keunijjeh, apo çdo gjë me të cilën i detyron njerëzit ta kryejnë si adhurim ndaj Tij me dëshirën e Vet sher'ijjeh, ajo ndodh për ndonjë urtësi dhe në përputhje me urtësinë, pavarësisht se a arrijmë të kuptojmë atë (urtësi), apo mendjet tona nuk mund të arrijnë ta kuptojnë atë. Në Kuran lexojmë:

**"A nuk është Allahu Gjykatësi më i urtë?!" (Et-Tin, 6)**

**"E ku ka gjykim më të mirë se ai i Allahut për njerëzit që besojnë bindshëm?" (El-Maideh, 50)**

***

Besojmë se Allahu i do miqtë e Vet (besimtarët e devotshëm) dhe ata e duan Atë. Në Kuran lexojmë:

**"Thuaju (o Muhamed): "Nëse ju e doni Allahun, atëherë më ndiqni mua, Allahu do t'ju dojë dhe do t'ua falë gjynahet!" (Al-I'mran, 31)**

**"...Allahu do të sjellë njerëz, që i do dhe e duan..." (El-Maideh, 34)**

**"Allahu i do durimtarët." (Al-I'mran, 146)**

**"Jini të drejtë, sepse Allahu i do ata që veprojnë me drejtësi." (El-Huxhurat, 9)**

**"Bëni të mira, sepse Allahu me të vërtetë i do bamirësit." (El-Bekara, 195)**

***

Besojmë se Allahu është i kënaqur me ato vepra e fjalë (të mira), të cilat i ligjësoi dhe i urren ato vepra e fjalë që i ndaloi. Në Kuran lexojmë:

**"Nëse ju e mohoni Atë (Allahun), dijeni se Allahu është vërtet i pavarur prej jush. Megjithatë, Ai nuk është i kënaqur me mosmirënjohjen e robërve të Tij, por kënaqet me ju, nëse e falënderoni." (Ez-Zumer, 7)**

**"... por Allahu e urreu vajtjen e tyre, prandaj i pengoi dhe atyre iu tha: “Rrini me ata (të paaftë) që do të ulen (në shtëpi)!” (Et-Teube, 46)**

Besojmë se Allahu është i kënaqur me ata që besojnë dhe bëjnë vepra të mira.

**"Allahu është i kënaqur me ata, por dhe ata janë të kënaqur me Atë. Kjo është dhurata për ata që e kanë frikë Zotin e vet." (El-Bejjine, 8)**

Besojmë se Allahu zemërohet me ata që e meritojnë zemërimin e Tij, si jobesimtarët dhe të tjerët përveç tyre. Në Kuran lexojmë:

**"...që mendojnë keq për Allahun. Radha e fatkeqësisë le t'i godasë ata! Allahu është zemëruar me ata..." (El-Fet'h, 6)**

**"Ndërsa ata që ia hapin zemrën mosbesimit, do të kenë mbi vete zemërimin e Allahut dhe një dënim të madh." (En-Nahl, 106)**

***

Besojmë se Allahu i Lartësuar ka Fytyrë, e Cila është e cilësuar me Madhëri e Nderim.

**"E do të mbetet vetëm Fytyra e Zotit tënd, plot Madhëri dhe Nderim." (Er-Rahman, 27)**

***

Besojmë se Allahu i Lartësuar i ka dy Duar fisnike dhe madhështore.

**"Përkundrazi, dy Duart e Tij janë të hapura. Ai dhuron dhe jep si të dojë." (El-Maideh, 64)**

**"Ata nuk e kanë vlerësuar siç duhet Allahun. Në Ditën e Kiametit, e tërë Toka do të jetë në grushtin e Tij, ndërsa qiejt do të mbështillen në Dorën e djathtë të Tij. Qoftë i lavdëruar Ai dhe i lartësuar mbi idhujt që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!" (E-Zumer, 67)**

***

Besojmë se Allahu i ka dy Sy të vërtetë, siç edhe lexojmë në Kuran:

**"(O Nuh) Ndërto anijen nën Sytë dhe shpalljen Tonë." (Hud, 37)**

Ndërsa i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) tha:

*"Mbulesa e Tij (Allahut) është drita. Sikur ta hiqte atë, shkëlqimi i Fytyrës së Tij do të digjte çdo krijesë që e arrin shikimi i Tij." (Muslimi, 179)*

Ehlu Suneti janë të një mendjeje se Allahu i ka dy Sy, dhe këtë e përkrah edhe fjala e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) për Dexhxhalin: *"Vërtetë, ai është i verbër në njërin sy, ndërsa Zoti i juaj nuk është i tillë." (Buhariu)*

***

Besojmë për Allahun e Lartësuar se: **"Shikimet nuk mund ta përfshijnë Atë, ndërkohë që Ai i përfshin të gjitha shikimet. Ai është shumë i Butë, di çdo gjë në hollësi dhe është i Mirinformuar." (El-En'am, 103)**

Besojmë se besimtarët do ta shohin Zotin e tyre në Ditën e Kiametit, siç lexojmë në Kuran:

**"Atë ditë, disa fytyra do të shkëlqejnë, dhe Zotin e tyre do të shohin." (El-Kijameh, 22-23)**

***

Besojmë se, për shkak të përsosmërisë së Cilësive të Allahut, askush nuk është i ngjashëm (apo i krahasueshëm) me Të. Në Kuran lexojmë:

**"Asgjë nuk i shëmbëllen Atij (Allahut). Ai i dëgjon të gjitha dhe i sheh të gjitha." (Esh-Shura, 11)**

***

Besojmë se për shkak të jetës së Tij të përsosur dhe mbajtjes (kujdesit) të Tij të përsosur për krijesat, Atë:

**"Nuk e kaplon as dremitja, as gjumi." (El-Bekara, 255)**

***

Besojmë se për shkak të drejtësisë së Tij të përsosur, Ai nuk i bën padrejtësi askujt.

***

Besojmë se për shkak të mbikëqyrjes dhe kontrollit të Tij të përsosur, Ai nuk është i pavëmendshëm ndaj veprave të robërve të Vet.

***

Besojmë se për shkak të dijes dhe fuqisë së Tij të përsosur, Atij nuk mund t'i ikën e t'i shpëtojë asgjë në qiej, e as në tokë. Në Kuran lexojmë:

**"Vërtet, urdhri i Tij, kur Ai dëshiron diçka, është t'i thotë asaj: "Bëhu!" - dhe ajo bëhet." (Ja Sin, 82)**

***

Besojmë se për shkak të fuqisë së Tij të përsosur, Atë nuk e kaplon as lodhja, e as ligështimi (apo rraskapitja). Në Kuran lexojmë:

**"Ne i kemi krijuar qiejt, tokën dhe çdo gjë që gjendet midis tyre për gjashtë ditë, pa u lodhur aspak." (Kaf, 38)**

***

Besojmë se Allahut i pohohet çdo Emër dhe Cilësi që Ai ia pohoi Vetes, apo që ia pohoi Atij i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Mirëpo, ne distancohemi nga dy gjëra shumë të rrezikshme:

1- Et-temthil: kur njeriu me zemrën apo me gjuhën e vet thotë: "Cilësitë e Allahut janë sikur cilësitë e krijesave."

2 - Et-tekjif: kur njeriu me zemrën apo me gjuhën e vet thotë: "Forma (mënyra) e cilësive të Allahut është kështu e ashtu."

Besojmë se Allahut i mohohet çdo gjë Ai ia mohoi Vetes, apo që ia mohoi Atij i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

Besojmë se ky mohim, në vetvete pohon përsosmërinë e të kundërtës së tij. Ne heshtim (nuk flasim) rreth atyre gjërave, për të cilat kanë heshtur Allahu dhe i Dërguari i Tij.

Besojmë se ecja në këtë rrugë është detyrë e domosdoshme (mbi të gjithë), ngaqë ato që Allahu ia

pohoi apo mohoi Vetes, janë lajme të cilat Ai i tregoi për Veten, dhe Ai, i Lartësuar qoftë, është më i dituri për Veten, më i Vërteti në thënie dhe që flet më së bukuri, ndërkohë që njerëzit s'kanë mundësi ta përfshijnë Atë me dijenitë e tyre.

Po ashtu, ato që i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ia pohoi apo mohoi Allahut, janë lajme, të cilat ai i tregoi për Të, dhe ai (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është njeriu më i ditur për Allahun, është njeriu më këshillues e më i sinqertë ndaj të tjerëve, njeriu më i vërtetë në thënie dhe me të shprehurit më të qartë.

Së këtejmi, në fjalët e Allahut të Lartësuar dhe në fjalët e të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) janë dija, vërtetësia dhe qartësimi i përsosur, andaj, nuk ka arsye që ato të refuzohen, apo që njeriu të jetë i luhatshëm në pranimin e tyre.

***

Në tërë atë që e përmendëm më lartë rreth Cilësive të Allahut të Lartësuar, qoftë në mënyrë të detajuar apo të përgjithshme, qoftë nga aspekti i pohimit apo i mohimit, ne mbështetemi tek libri i Zotit tonë (Kurani) dhe Suneti i të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), dhe ecim atij shtegu, në të cilin ecën brezat e parë të këtij ummeti dhe imamët e udhëzimit pas tyre.

Ne besojmë se është obligim që tekstet e Kuranit dhe të Sunetit të cilat flasin rreth kësaj teme të lihen në anën sipërfaqësore të tyre dhe të kuptohen siç janë në të vërtetë, në përputhje me atë që i përket Allahut të Madhërishëm.

Ne distancohemi nga metoda e shtrembërueseve (el-muharrifun), të cilët këtyre teksteve iu dhanë kahje tjetër, ndryshe nga ajo që e kishte për qëllim Allahu dhe i Dërguari i Tij.

Po ashtu distancohemi nga metoda e mohuesve (el-mu'attilun), të cilët e mohuan kuptimin e këtyre teksteve, të cilin e kishte për qëllim Allahu dhe i Dërguari i Tij.

Distancohemi edhe nga metoda e atyre që i tejkalojnë kufijtë, të cilët (Cilësive të Allahut) iu dhanë shembuj (i ngjasuan me ato të krijesave), apo u thelluan tepër, duke i dhënë formë e mënyrë kuptimit të tyre.

***

Ne jemi plotësisht të bindur se ajo çfarë ka ardhur në librin e Allahut të Lartësuar apo në Sunetin e të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është e vërtetë dhe pjesët e saj nuk bien ndesh njëra me tjetrën, ngaqë në Kuran lexojmë:

**"A nuk përsiatin ata për Kuranin! Sikur ai të mos ishte prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie." (E-Nisa', 82).** Po ashtu, ngaqë nga kundërthënia në lajme detyrimisht rrjedh përgënjeshtrimi i tyre ndaj njëra - tjetrës, dhe kjo është e pamundshme në lajmet e Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

Kushdo që pretendon se në Librin e Allahut të Lartësuar apo në Sunetin e të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka kundërthënie, apo

pretendon se ka kundërthënie mes Kuranit dhe Sunetit, atëherë kjo është për shkak të qëllimit të tij të keq dhe zemrës së tij të lajthitur (nga e vërteta). Andaj, le të kthehet me pendesë tek Allahu i Lartësuar dhe le të heq dorë nga gabimi i tij.

Kujt i shkon mendja se në Librin e Allahut të Lartësuar apo në Sunetin e të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka kundërthënie, apo i shkon mendja se ka kundërthënie mes Kuranit dhe Sunetit, atëherë kjo është ose si rezultat i dijes së tij të paktë, ose kuptimit të tij të mangët, ose mangësisë së tij në shqyrtim të gjërave. Andaj, le të hulumtojë (kërkojë) dijen fetare dhe le të përpiqet fort në shqyrtimin e gjërave derisa t'i qartësohet e vërteta. E nëse nuk i qartësohet, atëherë le t'ia lë çështjen atij që ka dije për të, le të tërhiqet nga hamendësimet e veta, dhe le të thotë ashtu siç thonë ata që janë të thelluar në dijeni: **"Ne i besojmë atij (Kuranit). Të gjitha këto janë nga Zoti ynë!" (Al-I'mran, 7)** Po ashtu le ta dijë se nuk ka kundërthënie e kundërshti në Kuran e Sunet dhe as mes tyre.

***

Besojmë në engjëjt e Allahut të Lartësuar dhe se ata janë:

**"... robër të nderuar. Ata nuk flasin para (Fjalës së) Tij (Allahut) dhe veprojnë me Urdhrin e Tij." (El-Enbija', 26-27)**

Allahu i Lartësuar i krijoi, dhe ata e adhurojnë Atë e janë të nënshtruar e të bindur ndaj Tij.

**"Ata që janë tek Ai (engjëjt), nuk tregohen mendjemëdhenj për të adhuruar Atë e nuk ndiejnë lodhje, por e lavdërojnë (Atë) natën dhe ditën, paprerë." (El-Enbija', 19-20)**

Allahu i mbuloi nga sytë tanë, andaj nuk i shohim. Mirëpo, ndodh që ua shfaq disave prej robërve të Vet. I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e pa Xhibrilin në formën (pamjen) e tij (të vërtetë); ai i kishte gjashtëqind palë krah dhe e kishte mbushur horizontin. Xhibrili iu paraqit Merjemes si njeri i plotë dhe iu drejtua me fjalë, e po ashtu edhe ajo iu drejtua atij me fjalë. Po ashtu, ai erdhi tek i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) gjersa ishte me sahabët (shokët e vet), në pamjen e një njeriu që nuk njihej nga askush dhe tek

i cili nuk vëreheshin gjurmët e udhëtimit; ai kishte rroba shumë të bardha dhe flokë shumë të zeza. U ul tek i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe i mbështeti gjunjët e vet tek gjunjët e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), ndërsa shuplakat e duarve i vendosi mbi kofshët e tij. Ai bisedoi me të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe i Dërguari bisedoi me të, dhe në fund iu tregoi shokëve të vet se ai ishte Xhibrili.

Besojmë se engjëjt kanë detyra të caktuara, me të cilat janë të ngarkuar:

Xhibrili është i ngarkuar me zbritjen e shpalljes. Ai e zbret atë nga Allahu, tek ata të profetë e të dërguar që Ai do.

Mikaili është i ngarkuar me çështjet e shiut dhe të bimëve.

Israfili është i ngarkuar me fryrjen në Sur (bri) për të vdekur krijesat dhe pastaj për t’u ringjallur.

Engjëlli vdekjes është i ngarkuar me marrjen e shpirtrave gjatë vdekjes.

Engjëlli i maleve është i ngarkuar me çështjet e tyre.

Engjëlli që kujdeset për Zjarrin (e Xhehenemit) quhet Malik.

Gjithashtu ka engjëj të cilët janë të ngarkuar me çështjet e fetuseve në mitra. Disa të tjerë janë të ngarkuar me ruajtjen e njerëzve, e disa janë të ngarkuar me shkrimin e veprave të tyre. Secili njeri i ka dy engjëj: **"Dy engjëj i rrinë atij nga e djathta dhe e majta, dhe, për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm (për ta shënuar atë)." (Kaf, 17-18)**

Pastaj engjëjt të cilët janë të ngarkuar me marrjen në pyetje të të vdekurit, pasi që ai futet në varr. Atij i vijnë dy engjëj dhe e pyesin për Zotin e tij, fenë e tij dhe të Dërguarin e tij. Dhe në ato çaste: **"Allahu i forcon besimtarët me fjalë të qëndrueshme në këtë**

**botë dhe në botën tjetër, kurse keqbërësit i shpie në humbje; Allahu bën ç'të dojë." (Ibrahim, 27)**

Disa engjëj janë të ngarkuar me çështjet e banorëve të Xhenetit: **"Dhe engjëjt do të hyjnë tek ata nga çdo derë (e Xhenetit e do t'u thonë): "Shpëtimi qoftë mbi ju, për durimin që keni treguar (në jetën e kësaj bote)! Sa vendbanim i bukur që është ky!"(Er-Ra'du, 23-24)**

I Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) tregoi se në El-Bejtu El-Ma'mur - shtëpinë që është në qiell - çdo ditë futen - ndërsa në një version tjetër të hadihit: "çdo ditë falen në të" - shtatëdhjetëmijë engjëj, pastaj asnjërit prej tyre nuk i vjen radha më (deri në Ditën e Kiametit)."

***

Besojmë se Allahu i Lartësuar u zbriti të dërguarve të Vet libra, si argument mbi gjithë botët dhe rrugë të drejtë (veprimi) për ata që veprojnë. Nëpërmjet tyre (librave) ata ua mësonin urtësinë dhe i pastronin (nga mëkatet).

Besojmë se Allahu i Lartësuar çdo të dërguari (resul) i zbriti libër. Në Kuran lexojmë:

**"Ne i çuam të dërguarit Tanë me prova të qarta dhe bashkë me ta zbritëm Librat (e shenjtë) dhe Peshoren (e drejtësisë): që njerëzit të veprojnë drejt." (El-Hadid, 25)**

Prej këtyre librave e dimë:

1 - Teuratin, të cilin Allahu i Lartësuar ia zbriti Musait (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Teurati është libri më madhështor që iu dha bijve të Izraelit.

**"Ne kemi zbritur Teuratin, në të cilin janë udhëzimet dhe drita. Sipas tij, profetët që ia kishin dorëzuar veten Allahut, i gjykonin hebrenjtë; por edhe të diturit dhe rabinët kështu vepronin, sepse atyre iu qe besuar mbrojtja e Librit të Allahut, për të cilin ata dëshmonin." (El-Maideh, 44)**

2- Inxhilin, i cili i zbriti Isait (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Inxhili është vërtetues i Teuratit dhe plotësues i tij.

**"Dhe i dhamë atij (Isait) Ingjilin, në të cilin ka udhëzim dhe dritë, si vërtetues të asaj që ishte shpallur para tij në Teurat dhe si udhërrëfim e këshillë për ata që i frikësohen Allahut." (El-Maideh, 46)**

**"Dhe (kam ardhur te ju - d.m.th. Isai) për t'ju vërtetuar Teuratin, që është para meje dhe që t'ju lejoj disa gjëra që i kishit të ndaluara." (Al-Imran, 50)**

3- Zeburin, të cilin Allahu i Lartësuar ia dha Davudit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

4 - Suhufet (fletët) të Ibrahimit dhe Musait (alejhimes-salatu ues-selam).

5. Kuranin Madhështor, të cilin Allahu ia zbriti profetit të Vet, Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), vulës së profetëve, si: **"...udhërrëfyes për njerëzit, plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga e kota)." (El-Bekara, 185)**

Kurani është: **"...vërtetues të librave të mëparshëm dhe gjykues mbi ta." (El-Maideh, 48)**

Nëpërmjet tij Allahu i anuloi të gjithë librat e mëparshëm dhe e mori përsipër ruajtjen e tij nga lojërat (kotësitë) e të këqijve dhe nga devijimet e shtrembëruesve.

**"Sigurisht, Ne e kemi zbritur Kuranin dhe, sigurisht, Ne do ta ruajmë atë." (El-Hixhr, 9)**

Kjo është kështu, ngaqë Kurani do të mbetet argument i ngritur mbi të gjitha krijesat, deri në Ditën e Kiametit.

Ndërsa Librat e mëparshëm ishin të përkohshëm. Ato përfundonin me zbritjen e Librit që i anulonte dhe sqaronte shtrembërimet e ndryshimet që ishin bërë në to. Për këtë arsye, ato nuk ishin të mbrojtura, ngaqë në to u bënë shtrembërime, u shtuan gjëra, dhe u hoqën disa të tjera.

**"Në mesin e hebrenjve ka nga ata që i nxjerrin fjalët (e Allahut) nga konteksti i tyre (i shtrembërojnë ato)." (En-Nisa', 46)**

**"Mjerë ata që me duart e tyre shkruajnë Librin, e pastaj thonë: "Kjo është prej Allahut" që për këtë të kenë ndonjë dobi të vogël (materiale). Mjerë ata për çfarë kanë shkruar me duart e tyre dhe mjerë ata për çfarë kanë fituar!" (El-Bekara, 7**9)

**"Thuaj: "Atëherë, kush e zbriti Librin që solli Musai si dritë dhe udhërrëfyes për njerëzit?! Librin që ju e keni shpërndarë në fletë, ca prej të cilave i tregoni, ndërsa shumicën e fshihni." (El-En'am, 91)**

**"Me të vërtetë, një grup ithtarësh të Librit e shtrembërojnë Librin me gjuhët e tyre (ndërsa e lexojnë atë), që ju të mendoni se ai farë leximi është prej Librit (që ka zbritur Allahu), kurse në të vërtetë, nuk është prej Librit. Ata thonë: "Kjo që lexojmë është nga Allahu", por ajo nuk është nga Allahu. Ata flasin gënjeshtra për Allahun, duke qenë të vetëdijshëm për këtë. Nuk është (e mundur për) një njeri të cilit Allahu i ka dhënë Librin,**

**dijeninë e gjerë dhe Profecinë, që t'u thotë njerëzve: "Bëhuni robërit e mi dhe jo të Allahut". (Al-Imran, 78-79)**

**"O ithtarët e Librit! Juve ju erdhi i Dërguari Ynë, i cili ju shpjegon shumë gjëra nga ato që i keni fshehur ju prej Librave (Teuratit dhe Ingjilit)." (El-Maideh, 15)** e deri tek ajeti:

**"Pa dyshim, janë jobesimtarë ata që thonë: "Allahu është Mesihu, i biri i Merjemes!" (El-Maideh, 17)**

***

Besojmë se Allahu i Lartësuar çoi të dërguar tek krijesat e Veta, të cilët: **"...kanë sjellë lajme të mira e kanë paralajmëruar, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve. Se, Allahu, është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm." (En-Nisa', 165)**

Besojmë se i pari ndër ta është Nuhu dhe i fundit Muhamedi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

**"Ne të frymëzuam ty (o Muhamed) me shpallje, ashtu siç frymëzuam me shpallje Nuhun dhe profetët pas tij." (En-Nisa', 163)**

**"Muhamedi nuk është babai i askujt prej burrave tuaj, por është i Dërguari i Allahut dhe vula e profetëve." (El-Ahzab, 40)**

Besojmë se më i miri ndër ta është Muhamedi, pastaj Ibrahimi, pastaj, Musa, pastaj Nuhu dhe Isai, i biri i Merjemes. Këta i veçoi Allahu i Lartësuar në ajetin:

**"Ne lidhëm besën me ty (o Muhamed) siç bëmë me profetët e tjerë: me Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, të birin e Merjemes. Ne lidhëm me ata një besë solemne."(El-Ahzab, 7)**

Besojmë se feja (legjislacioni) e Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) përfshin të gjitha vlerat e mirësitë e feve (legjislacioneve) të këtyre të dërguarve,

të cilët janë veçuar me vlerë (ndaj të tjerëve). Siç lexojmë në Kuran:

**"Ai (Allahu) ka ligjësuar për ju atë Fe, të cilën ta urdhëroi ty (o Muhamed) dhe që pati urdhëruar për Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain, duke thënë: "Qëndroni në fenë e drejtë dhe mos u përçani në të!" (Esh-Shura, 13)**

Besojmë se të gjithë të dërguarit janë njerëz të krijuar dhe se ata nuk kanë asnjë veçori të zotërimit të Allahut. Allahu i Lartësuar thotë (kuptimi i ajetit) duke treguar për Nuhun, i cili ishte i dërguari i parë:

**"Unë nuk ju them se kam thesaret e Allahut apo që e di të padukshmen. As nuk them se unë jam engjëll." (Hud, 31)**

Dhe e urdhëroi Muhamedin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), i cili ishte i dërguari i fundit, të thoshte:

**"Thuaj: "Unë nuk ju them se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen dhe as nuk them se jam engjëll." (El-En'am, 50)**

**"Thuaj: “Unë nuk mund t’i sjell vetes as dobi, as dëm, përveçse aq sa dëshiron Allahu." (El-A'raf, 188)**

**"Thuaj: “Unë nuk mundem t’ju largoj ndonjë dëm e as t’ju sjell ndonjë dobi” Thuaj: “Edhe mua askush nuk mund të më mbrojë nga dënimi i Allahut; dhe nuk mund të gjej strehim tjetërkund, përveçse tek Ai." (El-Xhinn 21-22)**

Besojmë se ata janë robër prej robërve të Allahut, të cilët Ai i nderoi me shpallje. Ai i përshkroi si robër të Tij në krye të pozitës së tyre dhe në kontekstin e lavdërimit për ta. Allahu tha (kuptimi i ajetit) për të parin e tyre Nuhun:

**"O pasardhës të atyre që Ne i bartëm me Nuhun! Ai ka qenë vërtetë një rob shumë falënderues (ndaj Allahut)." (El-Isra', 3)**

Ndërsa, për të fundin e tyre, Muhamedin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) tha:

**"I Lartësuar qoftë Ai (Allahu) që i ka zbritur Dalluesin (Kuranin) robit të Vet, që të jetë paralajmërues për botët!" (El-Furkan, 1)**

Ndërsa për të dërguarit tjerë tha:

**"Kujto robërit Tanë: Ibrahimin, Is'hakun dhe Jakubin, të fortë (në besim) dhe largpamës." (Sad, 45)**

**"Dhe kujtoje robin Tonë të fuqishëm, Davudin, që përherë i drejtohej me pendesë Zotit." (Sad, 17)**

**"Ne i falëm Davudit Sulejmanin, një rob të mrekullueshëm. Ai i drejtohej gjithnjë me pendesë Zotit!" (Sad, 30)**

Për Isain, të birin e Merjemes tha:

**"Isai ishte vetëm një rob, të cilin Ne e begatuam (me shpallje) dhe e bëmë shembull për bijtë e Izraelit." (Ez-Zuhruf, 59)**

Besojmë se Allahu i Lartësuar i mbylli të gjitha mesazhet (shpalljet) me mesazhin e Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), të cilin e dërgoi për të gjithë njerëzit. Në Kuran lexojmë:

**"Thuaj (o Muhamed): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju, i Atij që i përket sundimi i qiejve dhe i Tokës. Nuk ka të adhuruar tjetër të vërtetë veç Atij; Ai jep jetë dhe vdekje, prandaj besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, Profetin që nuk di shkrim e lexim e që beson në Allahun dhe Fjalët e Tij! Shkoni pas Tij, që të jeni në rrugën e drejtë!" (El-A'raf 158)**

Besojmë se feja e tij (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) është feja Islame, të cilën Allahu e zgjodhi për robërit e Vet dhe besojmë se Ai, i Lartësuar qoftë, nuk pranon prej askujt asnjë fe tjetër, përveç Islamit. Në Kuran lexojmë:

**"Feja (e vetme) tek Allahu është Islami." (Al-Imra, 19)**

**"Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha për ju Islamin fe." (El-Maideh, 3)**

**"Kush kërkon fe tjetër përveç Islamit, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë prej të humburve." (Al-Imran, 85)**

Ne besojmë se kush pretendon që sot ka fe të zbatueshme (jo të anuluar) e cila pranohet tek Allahu, përveç fesë Islame, si për shembull feja hebraike apo krishtere, ai është jobesimtar ngaqë e përgënjeshtron Kuranin.

Ne besojmë se kush mohon se mesazhi i Muhamedit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i drejtohet gjithë njerëzimit, ai i ka mohuar të gjithë profetët, madje edhe profetin e vet, për të cilin pretendon se është duke i besuar dhe duke e ndjekur. Në Kuran lexojmë:

**"Populli i Nuhut i përgënjeshtroi të dërguarit." (Esh-Shu'ara, 105)**

Pra, Allahu i gjykoi si mohues të të gjithë profetëve, edhe pse nuk kishte të dërguar para Nuhut.

Po ashtu lexojmë:

**"Vërtet, ata që mohojnë Allahun dhe të dërguarit e Tij dhe dëshirojnë të ndajnë Allahun nga të dërguarit e Tij, duke thënë: "Ne disa i besojmë e disa nuk i besojmë" dhe duke dashur që kështu të zgjedhin një rrugë të ndërmjetme, pikërisht ata janë mohuesit e vërtetë. Ne kemi përgatitur dënim poshtërues për mohuesit." (En-Nisa, 150-151)**

Besojmë se nuk ka profet pas Muhamedit, të Dërguarit të Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe besojmë se kush e pretendon profetësinë pas tij, apo kush i beson atij që e pretendon atë, është jobesimtar, ngaqë e përgënjeshtron Allahun, të Dërguarin e Tij dhe njëzëshmërinë e muslimanëve.

***

Besojmë se pas Profetit (sal-Allahu alejhi ue sel-lem) erdhën kalifë të drejtë e të udhëzuar, të cilët e

zëvendësuan atë në ummetin e tij, në dije, thirrje (në Islam) dhe në udhëheqje të besimtarëve. Besojmë se më i miri ndër ta dhe më meritori për kalifat ishte Ebu Bekr Es-Siddik, pastaj Umer ibn El-Hattab, pastaj Uthman ibn Affan, pastaj Alij ibn Ebi Talib (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata).

Pra, ata ishin të renditur në pozitën e kalifit ashtu siç ishin në vlerë. Allahut të Lartësuar i përket urtësia më e përsosur, andaj Ai nuk do të vendoste si udhëheqës për brezat më të mirë të muslimanëve dikë, ndërkohë që në mesin e tyre kishte më të mirë dhe më meritor se ai për kalifat.

Besojmë se ai prej tyre që ishte më i ulët se tjetri në vlerë ndodh të veçohet me ndonjë veçori, me të cilën ia kalon atij që është më me vlerë se ai, mirëpo me këtë nuk e meriton vlerën e pakufizuar mbi tjetrin, ngaqë gjërat që e përcaktojnë vlerën e dikujt janë të shumta dhe të llojllojshme.

Besojmë se ky ummet është ummeti më i mirë dhe më me vlerë tek Allahu i Madhërishëm, siç lexojmë në Kuran:

**"Ju jeni populli më i mirë i dalë për njerëzimin: (sepse) ju urdhëroni që të bëhen vepra të mira, i ndaloni të këqijat dhe besoni Allahun." (Al-I'mran, 110)**

Besojmë se pjesëtarët më të mirë të këtij ummeti janë sahabët (shokët e Profetit), pastaj tabi'unët, pastaj ata që erdhën pas tyre.

Besojmë se një grup nga ky ummet vazhdimisht do të jenë në të vërtetën dhe të ndihmuar (nga Allahu); atyre nuk iu bëjnë dëm ata që nuk i ndihmojnë dhe as ata që i kundërshtojnë, derisa të vijë urdhri i Allahut të Madhërishëm (vdekja e tyre apo çasti pak para Kiametit).

Besojmë se ato trazira (fitne) që ndodhën mes sahabëve ishin si rrjedhojë e interpretimeve, rreth të cilave bënë ixhtihad. Së këtejmi, ai prej tyre që ia qëlloi të vërtetës, i ka dy shpërblime, ndërsa ai prej tyre që gaboi, e ka vetëm një shpërblim, ndërkohë që gabimi i tij i falet (nga Allahu).

Besojmë se duhet të përmbahemi nga folurit lidhur me gjërat jo të mira të tyre dhe të mos i përmendim ata ndryshe, veçse me atë që e meritojnë prej lëvdatave të bukura. Besojmë se duhet t'i pastrojmë zemrat tona dhe të mos e urrejmë e armiqësojmë asnjërin prej tyre. Për shkak të asaj që e lexojmë në Kuran:

**"Nuk janë të barabartë ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar para fitores (çlirimit të Mekes) me ata që kanë shpenzuar dhe kanë luftuar më pas. Ata kanë shkallë më të lartë, mirëpo Allahu ua ka premtuar të gjithëve më të mirën (Xhenetin)." (El-Hadid, 10)**

Po ashtu për shkak të vargut të Kuranit, i cili na drejtohet ne:

**"Edhe ata që erdhën pas tyre, thonë: “O Zoti ynë, falna neve dhe vëllezërit tanë, të cilët kanë besuar para nesh dhe mos lejo që në zemrat tona të ketë asnjë të keqe ndaj besimtarëve! O Zoti ynë, Ti je vërtet i Butë dhe Mëshirëplotë!” (El-Hashr, 10)**

***

Besojmë në ditën e Fundit, ditën e Kiametit, pas së cilës nuk ka ditë tjetër. Ajo është dita kur njerëzit ringjallen për të qëndruar përgjithmonë ose në Shtëpinë e Kënaqësisë (Xhenet), ose në Shtëpinë e dënimit të dhembshëm (Xhehenem).

Besojmë në ringjallje, pra në ringjalljen që Allahu i Lartësuar ua bën të vdekurve, kur Israfili fryn në Sur (Bri) për të dytën herë. Në Kuran lexojmë:

**"Kur do t'i fryhet Surit, do të vdesin të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, përveç atyre që do Allahu; pastaj do të fryhet për të dytën herë në Sur dhe ata përnjëherë do të ngjallen (ngrihen nga varret) e do të shikojnë (çfarë do të bëhet me ta)." (Ez-Zumer, 68)**

Pra, njerëzit do të ngrihen nga varret e tyre për ta dalë para Zotit të botëve; ata do të jenë këmbëzbathur, lakuriq (pa rroba) dhe të pa bërë synet. Në Kuran lexojmë:

**"Ashtu siç e filluam krijimin e parë, do ta përsërisim atë. Ky është premtimi Ynë. Ne do ta bëjmë këtë me të vërtetë." (El-Enbija', 104)**

Besojmë në regjistrat ku janë të shënuara veprat, të cilat do t'u jepen njerëzve në dorën e djathtë apo prapa shpine, në dorë të majtë. Në Kuran lexojmë:

**"Ai, të cilit do t'i jepet libri i tij në dorën e djathtë, do ta ketë të lehtë llogarinë dhe do të kthehet i gëzuar te të afërmit e tij. Kurse ai, të cilit do t'i jepet libri i tij pas shpinës, do të lutet për të vdekur dhe në zjarr do të digjet." (El-Inshikak, 7-12)**

**"Çdo njeriu ia kemi varur në qafë punën e tij (qoftë e mirë apo e keqe) dhe Ne, do t'ia paraqesim Ditën e Kiametit librin, që do ta gjejë të hapur (e do t'i themi): "Lexoje librin tënd! Ti mjafton sot si llogaritar kundër vetvetes!" (El-Isra', 13-14)**

Besojmë në peshojat që do të vendosen në Ditën e Kiametit dhe askujt nuk do t'i bëhet asnjë padrejtësi. Në Kuran lexojmë:

**"Kush ka bërë ndonjë të mirë, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë, e kush ka bërë ndonjë të keqe, qoftë sa një thërrmijë, do ta shohë atë." (Ez-Zelzele, 7-8)**

**"Ata, që u rëndohet peshorja (e punëve të mira), janë të shpëtuar. Sa për ata që do të kenë peshore të lehta, mu ata do të jenë (njerëzit) që kanë humbur vetveten, duke qëndruar përherë në Xhehenem. Zjarri do t’ua përcëllojë fytyrat dhe buzët (aq sa do t’u duken dhëmbët)." (El-Mu'minun, 102-104)**

**"Kush bën një vepër të mirë, do të shpërblehet dhjetëfish. Kush bën një vepër të keqe, do të dënohet vetëm sipas gjynahut që ka bërë dhe nuk do t’i bëhet kurrfarë padrejtësie. (El-En'am, 160)**

Besojmë në shefa'atin (ndërmjetësimin) më të madh, i cili është i veçantë vetëm për të Dërguarin e Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Ai do të ndërmjetësojë tek Allahu i Lartësuar me lejen e Tij, në mënyrë që Ai të gjykojë mes njerëzve, kur ata goditen nga brengat dhe vështirësitë, të cilat s'mund t'i përballojnë. Kështu ata shkojnë tek Ademi, pastaj

Nuhu, pastaj Ibrahimi, pastaj Musa, pastaj Isa dhe në fund tek i Dërguari i Allahut (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

Besojmë në ndërmjetësimin për ata besimtarë që kanë hyrë në Zjarr, që të dalin prej tij. Ky ndërmjetësim është për të Dërguarin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), si dhe për të tjerët: profetët, besimtarët dhe engjëjt.

Besojmë se Allahu i Lartësuar do të nxjerr nga Zjarri grupe të besimtarëve pa ndërmjetësimin e askujt, por me mirësinë dhe mëshirën e Tij.

Besojmë në Haudin (burimin) e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), uji i të cilit është më i bardhë se qumështi, më i ëmbël se mjalti dhe ka aromë më të mirë se myshku (parfumi). Gjatësia dhe gjerësia e tij janë sa të ecurit një muaj. Gotat e tij janë sikur yjet e qiellit, për nga bukuria dhe numri i madh. Aty do të pinë besimtarët e ummetit të tij. Kush pi prej tij, nuk e merr etja më kurrë.

Besojmë në Siratin (Urën) e vendosur sipër Xhehenemit, mbi të cilën njerëzit do të kalojnë,

varësisht nga veprat e tyre. Të parët do të kalojnë si vetëtima, pastaj tjerët sikur shpejtësia e erës, pastaj sikur zogu (kur fluturon) dhe sikur njerëzit më të fuqishëm. Ndërsa, i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) qëndron në Sirat dhe lutet: "O Zoti im, shpëto, shpëto!" Pastaj vijnë njerëz me vepra të pakta, të cilët do të kalojnë duke u zvarritur. Anëve të Siratit ka grepa të varur, të cilët kapin ata që janë urdhëruar t'i kapin. Ai që vetëm gërvishtet nga ta, shpëton. Ndërsa, ai që kapet, shtyhet në Zjarr.

Besojmë në çdo lajm të Kuranit dhe Sunetit, i cili tregon për atë Ditë dhe për tmerret e saj. Allahu na ndihmoftë t'i përballojmë ato!

Besojmë në ndërmjetësimin e të Dërguarit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) për banorët e Xhenetit që të hyjnë në të. Ky ndërmjetësim është i veçantë vetëm për të.

***

Besojmë në Xhenet dhe në Zjarr (Xhehenem). Xheneti është vendbanimi i kënaqësisë, të cilin Allahu i Lartësuar e ka përgatitur për besimtarët e devotshëm. Në të ka kënaqësi që syri nuk i ka parë, veshi nuk i ka dëgjuar dhe zemra e askujt nuk i ka paramenduar.

**"Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ata (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë." (Es-Sexhde, 17)**

Zjarri është vendi i dënimit, të cilin Allahu i Lartësuar e ka përgatitur për jobesimtarët, zullumqarë. Në të ka dënime e ndëshkime, të cilat askush s'mund t'i paramendojë.

**"Ne kemi përgatitur për mohuesit keqbërës një zjarr, që do t'i rrethojë nga të gjitha anët (si çadra). Nëse do të kërkojnë ndihmë, do t'u jepet një ujë si xehja e shkrirë, që do t'ua përcëllojë fytyrat. Sa pije e tmerrshme është ajo e sa strehim i keq është ai (zjarri)!" (El-Kehf, 29)**

Xheneti dhe Zjarri ekzistojnë tani dhe kurrë nuk do të zhduken.

**"Atë që beson Allahun dhe bën vepra të mira, Ai do ta shpjerë në kopshtet e Xhenetit, nëpër të cilët rrjedhin lumenj dhe ku do të qëndrojë përgjithmonë. Pa dyshim, Allahu ka përgatitur për atë risk të mrekullueshëm." (Et-Talak, 11)**

**"Vërtetë, Allahu i ka mallkuar jobesimtarët dhe ka përgatitur për ata zjarr të flakëruar, në të cilin ata do të qëndrojnë përgjithmonë; aty nuk do të gjejnë as mbrojtës, as ndihmës. Ditën, kur fytyrat e tyre do të rrotullohen në zjarr, ata do të thonë: "Ah, sikur t'i ishim bindur Allahut dhe të Dërguarit!" (El-Ahzab, 64-66)**

***

Dëshmojmë se në Xhenet do të hyjë çdokush për të cilin dëshmoi Kurani dhe Suneti, qoftë në mënyrë të specifikuar, qoftë nëpërmjet përshkrimit.

Prej dëshmisë së specifikuar është dëshmia për Ebu Bekrin, Umerin, Uthmanin, Aliun dhe të tjerët, të cilët i Dërguari (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i përmendi me emra (se do të jenë prej banorëve të Xhenetit).

Ndërsa, prej dëshmisë me anë të përshkrimit është dëshmia për secilin besimtar të devotshëm.

Dëshmojmë se në Zjarr do të jetë çdokush për të cilin dëshmoi Kurani dhe Suneti, qoftë në mënyrë të specifikuar, qoftë nëpërmjet përshkrimit.

Prej dëshmisë së specifikuar është dëshmia për Ebu Lehebin, Amër ibn Luhaj El-Huza'ij dhe të tjerët sikur ta.

Prej dëshmisë nëpërmjet përshkrimit është dëshmia për çdo jobesimtar apo mushrik (pagan) me shirk të madh, apo për çdo munafik (ai i cili e shfaq besimin dhe e fsheh mosbesimin).

***

Besojmë në sprovën e varrit, do të thotë në pyetjen e të vdekurit në varr se: "Kush është Zoti (i Adhuruari) yt, cila është feja jote dhe kush është i Dërguari yt?" Në ato çaste:

**"Allahu i forcon besimtarët me fjalë të qëndrueshme në këtë botë dhe në botën tjetër." (Ibrahim, 27)**

Andaj, besimtari përgjigjet: "Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe i Dërguari im është Muhamedi." Ndërsa, jobesimtari dhe munafiku thonë: "Nuk e di. I kam dëgjuar njerëzit duke thënë diçka, andaj edhe unë e kam thënë."

***

Besojmë në kënaqësinë (shpërblimin) e varrit për besimtarët.

**"Të cilëve engjëjt ua marrin shpirtrat, duke qenë të pastër. U thonë atyre: “Shpëtimi qoftë mbi ju! Hyni në Xhenet, si shpërblim për veprat që keni kryer!” (En-Nahl, 32)**

Besojmë në dënimit e varrit për zullumqarët jobesimtarë.

**"Sikur t'i shihje keqbërësit gjatë agonisë së vdekjes, kur engjëjt zgjasin duart (duke thënë): "Dorëzoni shpirtrat tuaj! Sot ju do të ndëshkoheni me dënim poshtërues për shkak të të pavërtetave që keni thënë për Allahun dhe që ishit mendjemëdhenj ndaj argumenteve të Tij". (El-En'am, 93)**

Po ashtu hadithet që flasin për këtë janë të shumta dhe të njohura. Andaj, besimtari e ka për detyrë të besojë në çdo gjë që përmendet në Kuran dhe Sunet prej këtyre çështjeve që i përkasin të padukshmes, dhe të mos i refuzojë ato duke i krahasuar me gjërat që i sheh në jetën e kësaj bote, sepse çështjet e botës tjetër nuk mund të krahasohen me çështjet e kësaj jete, për shkak të dallimit të dukshëm e të madh mes tyre. Vetëm nga Allahu kërkojmë ndihmë!

***

Besojmë në kaderin, të mirin dhe të keqin. Kaderi është paracaktimi që Allahu i Lartësuar ua bëri krijesave në bazë të dijes së Tij të mëparshme dhe sipas asaj që rezulton nga urtësia e Tij.

Kaderi i ka katër nivele:

**Niveli i parë:** Dija. Pra, besojmë se Allahu i Lartësuar është i Gjithëdijshëm për çdo gjë. Ai, me dijen e Vet të pafillim e të përhershme (të pafund) e di çfarë ka ndodhur në të kaluarën, e di çfarë është duke ndodhur tani dhe e di çfarë do të ndodh në të ardhmen, dhe si do të jetë ajo. Pra, Ai nuk është i tillë që t'i ripërtërihet dija pas padijes, dhe nuk harron pas dijes që e ka.

**Niveli i dytë:** Shkrimi. Besojmë se Allahu i Lartësuar ka shkruar në El-Leuhu El-Mahfudh (Pllakën e Ruajtur) çdo gjë që do të ndodh deri në Ditën e Kiametit:

**"A nuk e di ti, se Allahu di çdo gjë, që është në qiej e në Tokë? Të gjitha këto janë (shënuar) në Libër. Me të vërtetë, kjo është e lehtë për Allahun." (El-Haxhxh, 70).**

**Niveli i tretë:** Vullneti. Besojmë se Allahu ka dashur të ndodh çdo gjë që është në qiej dhe në tokë. Asgjë nuk ndodh pa dëshirën dhe vullnetin e Tij. Atë që e do Ai ndodh, ndërsa, atë që nuk e do, nuk ndodh.

**Niveli i katërt:** Krijimi. Besojmë se Allahu i Lartësuar është: **“Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është Mbikëqyrës i çdo gjëje. Të Tij janë çelësat e qiejve e të Tokës!” (Ez-Zumer, 62-63)**

Këto katër nivele përfshijnë gjërat që janë prej Vet Allahut të Lartësuar dhe gjërat që rrjedhin nga robërit. Pra, çdo thënie, apo veprim, apo mosveprim i robërve është e ditur për Allahun e Lartësuar dhe është e shënuar tek Ai. Allahu ka dëshiruar që ato të ndodhin dhe i ka krijuar ato.

**“Për secilin nga ju që dëshiron të ndjekë rrugën e drejtë. Por ju nuk mund të dëshironi, përveçse me vullnetin e Allahut, Zotit të botëve!” (Et-Tekuir, 28-29)**

**“Sikur të donte Allahu, ata nuk do të vriteshin me njëri-tjetrin, por Allahu bën si të dojë Vetë.” (El-Bekareh, 253)**

**“Sikur të donte Allahu, ata nuk do ta bënin atë. Lëri ata dhe trillimet e tyre.” (El-En’am, 137)**

**“Allahu është Ai që ju ka krijuar juve dhe gjithçka që bëni.” (Es-Saffat, 96)**

Mirëpo, megjithëkëtë, ne besojmë se Allahu i Lartësuar i ka dhënë njeriut mundësi për të zgjedhur dhe fuqi (aftësi), nëpërmjet të cilave kryhet vepra.

Janë disa gjëra të cilat dëshmojnë se veprimi i njeriut është në bazë të vullnetit të tij të lirë, si dhe fuqisë që e ka:

**E para:** Fjalët e Allahut (kuptimet e tyre):

**“Prandaj iu afroni “arave” (grave) tuaja si të doni.” (El-Bekare, 223)**

**“Sikur ata të kishin dashur të dilnin (në luftë), do të ishin përgatitur.” (Et-Tuebe, 46)**

Pra, Allahu pohoi se njeriu i qaset gruas së tij dhe përgatitet për luftë me dëshirën dhe vullnetin e vet.

**E dyta:** Njeriut i drejtohet urdhri dhe ndalimi. Andaj, sikur ai të mos posedonte mundësi zgjedhjeje dhe fuqi për të vepruar, drejtimi i urdhrit dhe ndalesës për të do të ishte një ngarkesë që nuk mund të përballohet. Po ashtu, këtë e refuzon urtësia dhe mëshira e Allahut, si dhe lajmi i Tij i vërtetë në Kuran:

**“Allahu nuk e ngarkon askënd përtej fuqisë që ka.” (El-Bekare, 286)**

**E treta:** Lavdërimi i bamirësit për bamirësinë e tij dhe qortimi i të keqit për veprën e tij të keqe. Po ashtu edhe shpërblimi i secilit për atë që e meriton. Andaj, sikur veprimi të mos ndodhte me vullnetin dhe zgjedhjen e lirë të njeriut, lavdërimi për bamirësin do të ishte diçka e kotë, ndërsa ndëshkimi i të keqit do të ishte padrejtësi. E Allahu i Lartësuar është i pastër nga kotësia dhe padrejtësia.

**E katërta:** Allahu i dërgoi të dërguarit si: **“...përgëzues dhe paralajmërues, në mënyrë që njerëzit të mos kenë ndonjë justifikim ndaj Allahut, pas ardhjes së të dërguarve.” (En-Nisa, 165)**

Sikur vepra e njeriut të mos ndodhte me vullnetin dhe zgjedhjen e tij të lirë, justifikimi i tij nuk do të zhvlerësohej me ardhjen e të dërguarve.

**E pesta:** Secili veprues e ndien në vete se është duke vepruar apo duke e braktisur veprën me dëshirën e vet, dhe nuk ndien aspak ndonjë lloj detyrimi (imponimi). Pra, ai çohet në këmbë, ulet, hyn, del, udhëton dhe qëndron në vendin e tij me vullnetin e vet të lirë, dhe nuk e ndien se dikush është duke e detyruar për këto gjëra. Madje, ai dallon në mënyrë reale kur

ndërmerr diçka me vullnetin e tij të lirë dhe kur dikush e detyron ta ndërmerr atë veprim. Gjithashtu edhe feja i dalloi këto dy çështje me një dallim shumë të urtë: (pra) nëse njeriu vepron ndonjë të keqe në raport me Allahun duke qenë i detyruar, ai nuk ndëshkohet.

***

Besojmë se mëkatari nuk ka asnjë argument tek caktimi i Allahut për mëkatin që e kryen, sepse ai e kryen mëkatin me vullnet të lirë, pa e ditur (paraprakisht) se Allahu ia ka caktuar mëkatin. Kjo sepse askush nuk e di çfarë ka caktuar Allahu për të, veçse pasi që ajo të ndodh:

**“Asnjë njeri nuk di ç’do të fitojë nesër.” (Lukman, 34)**

Andaj, si ka mundësi të jetë i vlefshëm argumentimi me një dëshmi, për të cilën ai që e përdorë si argument, nuk pati fare dijeni në momentin kur e kreu atë (mëkatin) që është duke kërkuar shfajësim për të me anë të saj (dëshmisë/kaderit)? Allahu e ka zhvlerësuar këtë dëshmi me fjalët (kuptimi i tyre):

**“Idhujtarët do të thonë: “Sikur të donte Allahu, nuk do të adhuronim tjetër veç Tij as ne, as baballarët tanë dhe ne nuk do të kishim bërë të ndaluar asgjë”. Kështu mohonin edhe ata para tyre,**

**derisa shijuan dënimin tonë. Thuaju: “A keni ndonjë provë të na paraqitni? Ju mbështeteni vetëm në hamendje dhe jeni vetëm gënjeshtarë.” (El-En’am, 148)**

Gjithashtu i themi mëkatarit që argumenton me anë të kaderit: “Përse nuk kryen punë të mira duke supozuar se Allahu t’i ka shkruar ato? Nuk ka asnjë dallim mes tyre dhe veprave të këqija sa i përket padijes (tënde) lidhur me atë që është e caktuar (paraprakisht), para se veprosh.” Për këtë arsye, kur i Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem i informoi sahabët se secili e ka të shkruar (caktuar) vendin në Xhenet dhe vendin në Zjarr, thanë: “A të mbështetmi në këtë, dhe t’i braktisim veprat?” Ai u tha: “Jo. Veproni, sepse secilit i lehtësohet ajo për të cilën është krijuar.”

I themi mëkatarit që argumenton me anë të kaderit: “Nëse dëshiron të udhëtosh drejt Mekes, dhe deri atje janë dy rrugë, ndërkohë që një njeri i vërtetë të ka treguar se njëra nga to është e frikshme dhe me vështirësi të ndryshme, ndërsa tjetra është e sigurt dhe e lehtë, ti, padyshim që do ta marrësh rrugën e dytë, dhe s’ka mundësi ta marrësh rrugën e parë, e pastaj të thuash: “E kisha të caktuar.” Nëse e bën këtë njerëzit do të të renditnin në mesin e të çmendurve.

Po ashtu i themi: “Nëse të propozohen dy vende të punës, dhe njëri paguhet më mirë. Ti sigurisht që do të zgjedhën atë, dhe jo tjetrin, i cili paguhet më pak. Andaj, si ka mundësi që për punët e botës tjetër të zgjedhësh për veten atë që është më e ulët, e pastaj të argumentosh me kader?”

Gjithashtu i themi: “E shohim se kur goditesh me ndonjë sëmundje, ti troket derën e çdo mjeku për të gjetur ilaçin, dhe duron ndaj dhimbjes që e përjeton gjatë operacionit e ndaj shijes së hidhët të barnave. Përse nuk vepron kësisoj edhe me zemrën tënde të sëmurë nga mëkatet?"

Besojmë se e keqja nuk i atribuohet Allahut të Lartësuar për shkak të mëshirës dhe urtësisë së Tij të përsosur. I Dërguari sal-lAllahu alejhi ue sel-lem thoshte (kur lutej): “E keqja nuk të përket Ty (o Allah).” Transmeton Muslimi. Së këtejmi, në vet caktimin e Allahut (si vepër) assesi nuk ka ndonjë të keqe, ngaqë ai buron nga mëshira dhe urtësia e Tij. Mirëpo e keqja është tek e caktuara e Tij (në krijesat e Tij), për shkak të fjalës së të Dërguarit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem në lutjen e kununit, të cilën ia mësoi Hasenit (radijAllahu anhu): “Dhe më ruaj (o Allah) nga e keqja e asaj që Ti ke caktuar!” Pra, ai e atribuoi të keqen tek e caktuara (krijesat) e Allahut. Megjithatë, e keqja që ndodhet brenda të caktuarës së Tij nuk është e

keqe e kulluar, mirëpo është e keqe në vendin e duhur nga njëri aspekt, dhe e mirë nga një aspekt tjetër. Apo e keqe në vendin që e ka dhe e mirë në një vend tjetër.

Shkatërrimet në tokë si thatësia, sëmundjet, varfëria dhe frika janë gjëra të këqija, mirëpo janë të mira në ndonjë vend tjetër. Allahu thotë (kuptimi i ajetit): **“Shkatërrimi në tokë dhe në det është shfaqur si pasojë e punëve të këqija të njerëzve, kështu që (Allahu) do t’i bëjë “të shijojnë” pjesë nga ajo që kanë punuar, me qëllim që ata të kthehen (në përmirësim).” (Er-Rum, 41)**

Prerja e dorës së vjedhësit dhe mbytja me gurë e personit (të martuar) që kryen marrëdhënie jashtëmartesore është e keqe për vjedhësin dhe personin imoral, dhe kjo e keqe qëndron tek prerja e dorës dhe mbytja. Megjithatë, kjo është e mirë për ta nga një aspekt tjetër, duke qenë se këto ndëshkime ua shlyejnë mëkatin, andaj nuk u bashkohet ndëshkimi i kësaj bote me ndëshkimin e botës tjetër. Gjithashtu është e mirë nga një aspekt tjetër, duke qenë se në të ka ruajtje të pasurisë, të nderit dhe prejardhjes.

***

Kjo akide e lartë që i përmban këto parime madhështore, besimtarit në të i jep dobi të mëdha e të shumta.

Kështu, besimi në Allahun e Lartësuar, në Emrat e Cilësitë e Tij, njeriut i jep dashuri e madhërim për Të, gjë që doemos e shtyn atë t'i zbatojë urdhrat e Tij dhe të largohet nga gjërat që Ai i ndaloi. Nëpërmjet kryerjes së urdhrave të Allahut dhe largimit nga ndalesat e Tij arrihet lumturia e përsosur për individin dhe shoqërinë në të dyja botët.

**"Cilindo mashkull apo femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira, që ka bërë." (En-Nahl, 97)**

**Disa dobi të besimit në engjëj:**

**1-** Dija lidhur me madhështinë e Krijuesit të tyre, fuqinë dhe pushtetin e Tij.

**2-** Falënderimi i Tij për përkujdesjen që ua bën robërve të Vet, duke qenë se atyre u caktoi engjëj të cilët i ruajnë, ua shkruajnë veprat, si dhe gjëra tjera që janë në dobi të tyre.

**3-** Dashuria ndaj engjëjve për shkak të adhurimit të tyre ndaj Allahut, të cilin e kryejnë në formën më të përkryer, si dhe për shkak të kërkimit të faljes që e bëjnë për besimtarit.

**Disa dobi të besimit në Librat e zbritur:**

1- Dija lidhur me mëshirën dhe përkujdesjen e Allahut ndaj robërve të Vet, ngaqë Ai çdo populli ua zbriti një Libër për t’i udhëzuar në rrugën e drejtë.

2- Shfaqja e urtësisë së Allahut, ngaqë në këto libra Ai ligjësoi për çdo popull atë që i përshtatej. Libri i fundit ishte Kurani Madhështor, i cili është i përshtatshëm për të gjitha krijesat, në çdo kohë e vend, deri në Ditën e Kiametit.

3- Falënderimi i Allahut për të gjitha këto.

**Disa dobi të besimit në të dërguar:**

1- Dija lidhur me mëshirën dhe përkujdesjen e Allahut ndaj krijesave të Veta, ngaqë tek ta dërgoi të dërguar fisnikë për t'i udhëzuar e orientuar në rrugën e drejtë.

2- Falënderimi ndaj Tij për këtë begati të madhe.

3- Dashuria ndaj të dërguarve, respekti për ta dhe lavdërimi i tyre ashtu siç u takon, ngaqë ata janë të dërguar të Allahut dhe robërit më të zgjedhur të Tij, të cilët e adhuruan Atë (në formën më të mirë), e kumtuan mesazhin e Tij, i këshilluan njerëzit dhe duruan ndaj lëndimeve të tyre.

**Prej dobive të besimit në Ditën e Fundit:**

1- Përkushtimi në kryerjen e bindjeve ndaj Allahut duke lakmuar në shpërblimin e asaj dite, dhe largimi nga mosbindja ndaj Tij nga frika e ndëshkimit në atë ditë.

2- Ngushëllimi i besimtarit kur atij i ikin begatitë dhe kënaqësitë e kësaj bote, ngaqë ai shpreson t'i arrijë kënaqësitë dhe shpërblimet e botës tjetër.

**Prej dobive të besimit në kader:**

**1-** Mbështetja tek Allahu gjatë marrjes së shkaqeve, sepse edhe shkaku edhe pasoja (rezultati) janë me caktimin e Tij.

**2-** Rehatia e shpirtit dhe qetësia e zemrës; sepse kur njeriu e di se ajo që e ka goditur është me caktimin e Allahut dhe se e keqja patjetër do të ndodh, i rehatohet shpirti, i qetësohet zemra dhe pajtohet me caktimin e Zotit. Andaj, askush nuk ka jetë më të mirë, shpirt më të rehatshëm dhe qetësi më të madhe se personi i cili beson në kader.

**3-** Përzënia e vetëpëlqimit nga vetja kur njeriu e arrin synimin; sepse arritja e tij është begati nga Allahu, nëpërmjet shkaqeve të mirësisë dhe suksesit që Ai i ka caktuar. Kështu, ai e falënderon Allahun për këtë dhe e largon vetëpëlqimin.

**4-** Përzënia e ankthit dhe pakënaqësisë kur njeriu nuk e arrin synimin apo goditet nga ndonjë gjë e urryer, sepse të gjitha ato janë me caktimin e Allahut, të Cilit i takon sundimi i qiejve dhe i tokës, dhe patjetër do të ndodhin. Kështu, ai duron dhe shpreson në shpërblimin e Allahut.

Drejt kësaj që u tha aludon edhe ajeti:

**“S’ka fatkeqësi që godet tokën dhe ju, që të mos jetë e shënuar në Libër (Leuhi Mahfûdh) më parë se ta krijojmë atë. Kjo për Allahun është vërtet e lehtë! (Këtë paracaktim e kemi bërë) që ju të mos dëshpëroheni për atë që ju ka kaluar, por edhe për të mos u gëzuar së tepërmi për atë që Ai ju ka dhënë. Allahu nuk i do kryelartët mburravecë.” (El-Hadid, 23-24)**

E lusim Allahun e Lartësuar të na bëjë të qëndrueshëm në këtë besim, të na mundësojë realizimin e dobive të saj, të na i shtojë të mirat, të mos na i lakojë zemrat pasi që na ka udhëzuar dhe të na dhurojë mëshirë nga ana e Tij! Vërtet, Ai është Dhuruesi i Madh.

Çdo lavd i përket Allahut, Zotit të Botëve!

Shkroi:
Muhamed Es-Salih El-Uthejmin
30 Sheuual 1404 H.